# Milaim Zeka publikon “listën e gjerë” të atyre që do të gjykohen nga Specialja



Para 10 vitesh



**Gazetari Milaim Zeka, menjëherë pas miratimit të ndryshimeve kushtetuese nga ana e Kuvendit të Kosovës, kishte publikuar katër emra të cilët sipas tij do të gjykohen nga Gjykata Speciale.**

Megjithatë, Zeka nuk është ndalur me kaq.

Sot ai ka publikuar edhe një listë “më të gjerë” në të cilën ka përmendur edhe figura politike të larta, duke përfshirë edhe liderin e PDK-së, Hashim Thaçin e Kadri Veselin.

Veç këtyre, sipas tij, në listë janë të përfshirë edhe Agim Çeku, Azem Syla, Xhavit Haliti e Shaip Muja.

Gjithashtu sipas Zekajt, në listë janë edhe Fatmir Limaj, Daut Haradinaj e Rexhep Selimi.

Ja postimi i tij i plotë në Facebook:

Akuzohet edhe Hashim Thaqi e Kadri Veseli

Burime tona të informacionit, na bëjnë me dije se, lista e cila është përpiluar ndaj atyre të cilët do të akuzohen për krime lufte, është mbajtur top sekret, nga të gjithë vendorët, po edhe ndërkombëtarët, për arsyen e vetme, se duke u nisur nga eksperiencat e hidhura të së kaluarës, askush nuk donte që ky proces të dështoj.

Kështu që njeriu nr .1, i cili do te akuzohet, nën dyshimet se ka kryer krime të luftës është:

1. Agim Çeku, ish shef i Shtabit të Përgjithshëm të UÇK-së, si dhe ish kryeministër i Kosovës.

2, Azem Syla, ish komandant i UÇK- së.

3. Hashim Thaqi, drejtor në Drejtorinë Politike të UÇK -së. Kryetar i PDK-së, ish kryeministër, dhe aktualisht Ministër i Punëve të Jashtme të Republikës së Kosovës.

4. Kadri Veseli, ish shef i Sherbimit Informativ Kombëtar të UÇK -së, aktualisht Kryetar i Parlamentit të Kosovës, dhe nënkryetar i PDK- së, partisë më të madhe në vend.

5. Xhavit Haliti, ish antar i Shtabit të Përgjithshëm të UÇK-së, përgjegjës për Shqipëri, dhe ndërlidhës i kësaj organizate me organizmat e ndryshëm ndërkombëtar. Aktualisht, nënkryetar i Parlamentit të Kosovës.

6. Dr. Shaip Muja, ish përgjegjës për Shendetësi pranë Shtabit të Përgjithshëm të UÇK -së, aktualisht deputet i pavarur në Parlamentin e Kosovës, por që vjen nga radhët e PDK -së.

7. Ajvaz Berisha, komondant i njesiteve speciale të UÇK -së, profesor I Universitetit Publik, aktualisht konzull në Frankfurt.

Këta ishin nga radhët e PDK- së

Nga radhët e AAK- së:

1. Daut Haradinaj, ish komondant i UÇK- së, i akuzuar pas luftës për krime lufte, ku ka vuajtur disa vite denim me burg. Aktualisht, deputet i Parlamentit të Kosovës.

2. Blerim Kuqi, ish komondant i UÇK- së, ish kryetar Komune në Suharekë.

3. Lahi Ibrahimaj, ish anëtar i Shtabit të Përgjithshëm të UÇK se, i akuzuar nga Tribunali i Hagës, së bashku me Ramush Haradinaj. Aktualisht, deputet në Parlamentin e Kosovës.

Nga Vetëvendosja

1. Rexhep Selimi, ish antar i Shtabit të Përgjithshëem të UÇK- se. Aktualisht, deputet në Parlamentin e Kosovës.

Nga Partia Nisma:

Dhe krejtë në fund: Bislim Zyrapi, ish shef i Shtabit të Pergjithshëm të UÇK -së, të cilin e zevëndësoi Agim Çeku.

Kjo është lista A, në listen B, do të akuzohën poashtu komondant të rangut të lart, kryesisht nga zona e Drenicës, mirëpo për hirë të mos dëmtimit të hetimeve, listën do ta publikojmë më vonë. (sic) /Telegrafi/



